# Dispozita e dërgimit të selamit te Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) me ata që shkojnë në Medine?

﴿ ما حكم إرسال السلام للنبي صلى الله عليه وسلم مع الذاهبين للمدينة؟ ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Komisioni i Përhershëm për Fetva

**Përktheu:** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Cila është dispozita për dërgimin e selamit te Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) me ata që shkojnë në Medinë?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ..

Kjo vepër nuk është e ligjshme dhe nuk ka qenë traditë e gjeneratave të para të arta e as muslimanëve të mençur, ngase secili mund t'i dërgoj selam Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) në cilindo vend qoftë. Allahu ka garantuar dërgimin e selamit përmes melekëve që ua ka përcaktuar këtë detyrë, sipas kësaj: ai që i dërgon selam Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) në çdo vend, selami i tij do të arrij padyshim. E si mund të krahasohet kjo me rastin kur porositet një vizitor i Medinës Pejgamberike që t'i dërgoj selam Pejgamberit (alejhis salatu ues selam), e i cili nuk dihet se a arrin apo jo dhe a i kujtohet apo harron?

Abdullah b. Mesudi (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) ka thënë: *"Allahu ka melekë që shëtisin nëpër tokë dhe më përcjellin përshëndetjen e umetit tim."*[1]

Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) ka thënë: *"Mos i shndërroni shtëpitë e juaja në varreza dhe mos e bëni varrin tim vend kremtimesh (që vizitohet në kohë të caktuara sikurse gjatë festave) dhe bini salavat (lutuni) për mua, ngase salavatet e juaja më arrijnë kudo që jeni."*[2]

- ***Dijetarët e Komisionit të Përhershëm për Fetva:***

"Porositja e dikujt tjetër për t'i dhënë selam Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) apo dikujt tjetër prej të vdekurve: nuk është e ligjësuar bile është bidat, e Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) ka thënë: *"Çdo bidat është humbje dhe çdo humbje është në zjarr."*

---

[1] E transmeton Nesaiu me nr: 1282 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë në librin e tij: "Sahihut Tergib"me nr: 1664.

[2] E transmeton Ebu Davudi me nr: 2042 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë në librin e tij: "Sahihul Xhami" me nr: 7226.

Heqja dorë nga kjo vepër është obligim dhe ai që e vepron këtë duhet të paralajmërohet. Prej mirësisë së Allahut ndaj nesh është se e ka bërë që selami (përshëndetja) ynë ndaj Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) t'i arrijë atij kudo që të jemi, në lindje të tokës apo në perëndim të saj. Është i saktë transmetimi nga Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) se ka thënë: *"Allahu ka melekë që shëtisin nëpër tokë dhe më përcjellin përshëndetjen e umetit tim."* të cilin e ka transmetuar Imam Ahmedi, Nesaiu dhe të tjerë. Gjithashtu Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) ka thënë: *"Dita juaj më e mirë është dita e Xhuma, andaj shpeshtoni selamin ndaj meje, ngase salavatet e juaja më arrijnë kudo që të jeni."* dhe ka thënë (alejhis salatu ues selam): *"Mos e bëni varrin tim vend kremtimesh (që vizitohet në kohë të caktuara sikurse gjatë festave) dhe mos i shndërroni shtëpitë e juaja në varreza si dhe bini salavat (lutuni) për mua, ngase salavatet e juaja më arrijnë kudo që jeni."* Hadithet me këtë kuptim janë të shumta.

***[Shejh AbdulAziz b. Baz, Shejh AbdulAziz Ali Shejh, Shejh Abdullah Gudejjan, Shejh Salih El Fevzan dhe Shejh Bekr Ebu Zejd.]***[3]

- ***Shejh AbduRrahaman b. Nasir El Berrak*** (Allahu e ruajtë) i cili është profesor në universitetin islamik, Imam Muhamed B. Suud, ka thënë:

"Dërgimi i selamit ndaj Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) me ata që shkojnë për në Medine: ***nuk ka bazë.*** Kjo nuk ishte traditë e gjeneratave të para të arta prej sahabëve (Allahu qoftë i kënaqur me të),tabiinëve si dhe dijetarëve. Nuk është transmetuar nga asnjëri prej tyre diç e tillë; ngase Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) i kumtohet lutja (salavatet) e umetit të tij dhe përshëndetja e tyre, sikurse që është transmetuar në hadithin e vërtetë: *"Mos i shndërroni shtëpitë e juaja në varreza dhe mos e bëni varrin tim vend kremtimesh (që vizitohet në kohë të caktuara sikurse gjatë festave) dhe bini salavat (lutuni) për mua, ngase salavatet e juaja më arrijnë kudo që jeni."* E transmeton Ebu Davudi me nr: 2042 dhe në një

[3] Fetava El Lexhne Ed Daime: 16/ 29-30

transmetim tjetër të këtij hadithi thuhet: *“Në të vërtetë selami i juaj më arrinë mua kudo që të jeni.”* E ka transmetuar Ebu Jala me nr: 469.

***Sipas kësaj:*** Adhurimi përmes dërgimit të selamit, Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) është: bidat, bile as dërgimi i selamit të vdekurve nuk është i ligjësuar mirëpo, i jep selam të vdekurit ai që e viziton atë. Sikurse që Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) vizitonte banorët e Bekisë, i përshëndette ata dhe lutej për ta si dhe i mësonte shokët e tij çka të thonë kur t'i vizitojnë varrezat, si fjala e tij (alejhis salatu ues selam): *“Es selamu alejkum Ehled Dijari minel Muminine vel Muslimin. Ve in-na inshallahu bikum lahikun, nes'elullahe lena ve lekumul afije.”* *(Shpëtimi qoftë mbi ju banorë të varrezave besimtarë dhe muslimanë, edhe ne, në dashtë Allahu, do t'ju bashkëngjitemi, e lus Allahun që të na shpëtojë ne dhe ju.)*[4]
Dhe Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të) i ka thënë: “Thuaj: *“Es selamu ala Ehlid Dijari minel Muminine vel Muslimin, ve jerhamull-llahul mustakdimine vel mustehirine. Ve in-na insha-Allahu bikum lahikun”* *(Shpëtimi qoftë mbi ju banorë të varrezave besimtarë dhe muslimanë, Allahu i mëshiroftë ata që kanë kaluar prej nesh edhe ata që do të vijnë pas nesh, edhe ne inshAllah do t'ju bashkëngjitemi juve.)*[5]

Realisht përshëndetja përcillet prej atij që nuk është prezent te i gjalli.

***Qëllimi është se:*** Allahu ia ka lehtësuar këtij umeti që të luten dhe ta përshëndesin Pejgamberin (alejhis salatu ues selam) dhe ta shpeshtojnë atë në cilëndo pjesë të tokës qofshin. Është transmetuar se Allahu ka autorizuar te varri i tij (alejhis salatu ues selam) melekë që t'ia kumtojnë lutjet dhe përshëndetjet e umetit të tij për të (alejhis salatu ues selam). E Allahu e dinë më së miri.

---

4 E transmeton Muslimi me nr: 975.
5 E transmeton Muslimi me nr: 974.

- ***Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin*** (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:

"Megjithëkëtë themi: Ti nëse e përshëndet nga këndi më i largët i botës, atëherë selami yt do t'i arrijë, ngase Allahu ka obliguar disa melekë që shëtisin në tokë dhe kur ndokush e përshëndet Pejgamberin (alejhis salatu ues selam) ia kumtojnë selamin Pejgamberit (alejhis salatu ues selam), kështu që nëse themi: *"Allahume sal-li ue sel-lim ala resulil-lah"* bartet selami ynë deri te ai, edhe kur themi në namaz: *"Es selamu alejke ejjuhen nebijju ve rahmetullahi ve berekatuhu"* i kumtohet selami atij ...

I kam dëgjuar disa njerëz në Medinë thoshin: Babai im më ka porositur që t'i jap selam Pejgamberit dhe ka thënë: Mi dërgo selam Pejgamberit, ***e kjo është gabim.*** Pejgamberi (alejhis salatu ues selam) nuk është i gjallë ashtu që t'i bartet selami i të gjallit atij. Pastaj nëse babai yt i dërgon selam Pejgamberit (alejhis salatu ues selam) atij do t'ia bart selamin ai që ka më shumë mundësi për t'ia kumtuar këtë dhe është më besnik, e ata janë melekët.

***Andaj:*** nuk ka nevojë për këtë dhe të themi: ti në vendin tënd, në çdo vend të tokës, kur thua: *"Es selamu alejke Ejjuhen nebijju"* atij do t'i kumtohet në mënyrën më të shpejtë, më të besueshme dhe më të mirë se sa që u përmend."[6]

E Allahu e dinë më së miri.

---

[6] Mexhmu Fetava Shejh Ibn El Uthejmin: 23/ 416-417.